***Pyetja: Një njeri dëshiron t'i agjëron gjashtë ditët e Shevalit, në një ditë e bëri nijet t'i agjëronte por, e prishi agjërimin e tij më pas pa arsye dhe nuk e plotësoi atë. A ta kompenson këtë ditë pasi që t'i agjëron gjashtë ditë të Shevalit e me këtë ditët që i agjëron bëhen shtatë ditë? Apo të agjëron vetëm gjashtë ditë?***

***Përgjigja:*** Dijetarët kanë mospajtim rreth atij që fillon në agjërimin vullnetar (nafile) se a duhet ta plotëson apo jo, dhe për këtë kanë dy mendime:

***Mendimi i parë:*** Plotësimi i agjërimit vullnetar nuk është obligim dhe ky është medh-hebi i Shafive dhe Hanbelive të cilët u argumentuan siç vijon:

1. Është vërtetuar sipas hadithit të Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të) se:

*"Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) kishte hyrë në dhomën e saj një paradite dhe kishte thënë: A keni diçka të përgatitur? Ajo i tha: Jo. E ai tha: Atëherë, unë jam agjërueshëm."* [1]

2. Ebu Xhuhajfe transmeton dhe thotë:
*"Ebu Derdaja i përgatiti ushqim Selmanit dhe i tha: Ha, ngase unë jam agjërueshëm. E Selmani i tha: Unë nuk do të ha përderisa edhe ti nuk hanë. Ebu Xhuhajfe tha: Atëherë, edhe ai ngrëni. E Selmani i tha: Ti ke obligim ndaj Zotit tënd, ke obligim ndaj vetes tënde, ke obligim ndaj familjes tënde kështu që ia jep të drejtën atyre që ke obligim ndaj tyre. Pastaj shkuan te Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) dhe i treguan për këtë e ai tha: Të vërtetën e ka thënë Selmani."* [2]

3. Ebu Seid el Hudrijj (Allahu qoftë i kënaqur me të) thotë:
*"Ia kam përgatitur Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) një ushqim dhe kur u vendos ushqimi, një njeri tha: Unë jam agjërueshëm. Atëherë, Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut*

---

[1] Muslimi me nr: 1154.
[2] Buhariu me nr: 1968.

*qofshin mbi të) i tha: "Vëllai yt të ka thirr dhe është munduar për ty, prishe dhe agjëroje një ditë tjetër në vend të saj, nëse donë."*[3]

***Mendimi i dytë:*** Duhet patjetër të plotësohet agjërimi vullnetar e nëse e prishë atë, atëherë obligohet me kompensim, e ky është medhhebi i Hanefinjve. Për obligimin e kompensimit janë argumentuar siç vijon:

1. Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë:
*"Më është dhuruar mua dhe Hafsas një ushqim, e ishim duke agjëruar dhe e prishëm. Më pas hyri Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) dhe i thamë atij: O i Dërguar i Allahut, na u është dhuruar një dhuratë dhe na pëlqeu kështu që e prishëm agjërimin. I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ju tha: "Nuk keni mëkat për këtë por, duhet të agjëroni një ditë tjetër në vend të saj."*[4]

2. Në hadithin e mëparshëm të Aishes disa transmetues kanë shtuar:
*"Ka thënë. E agjëroj një ditë në vend të saj."*

Por, është kundërshtuar se Nesaiu e ka konsideruar të dobët këtë shtesë dhe ka thënë ajo është gabim, gjithashtu është konsideruar si e dobët nga Darekutniu dhe Bejhekiu.

Mendimi i parë është më i saktë për shkak të forcës së argumenteve të tij. Dhe kjo përforcohet me hadithin që e transmeton Ummu Hani (Allahu qoftë i kënaqur me të) se ka thënë:
*"O i Dërguar i Allahut e kam prishur pasi kam qenë duke agjëruar? Ai i ka thënë: A ke qenë duke kompensuar diçka: Ajo ka thënë: Jo. Ai ka thënë: Nuk ka gjë përderisa është agjërim vullnetar."*[5]

---

[3] Darekutni me nr: 24 dhe Hafidh Ibn Haxheri e konsideron si hasen, Fethul Bari: 4/210.
[4] Transmeton Ebu Davudi me nr: 2457, Tirmidhiu me nr: 735. N; yingjirin e transmetimit te tij është Zemil dhe për të thotë Ibn Haxheri në "Takrib": Mexhhul (i panjohur). Hadithin e konsiderojnë të dobët Neveviu ne "El Mexhmu": 6/396, Ibn Kajjimi në "Zad El Mead": 2/84 dhe Shejh Albani.
[5] E transmeton Ebu Davudi me nr: 2456 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë.

Shejh Uthejmi (Allahu e mëshiroftë) thotë: Nëse njeriu është duke agjëruar agjërim nafile dhe i ndodh diçka që e dikton ta prishë atë, atëherë ai le ta prishë dhe kjo është transmetuar nga i Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) i cili kishte ardhur te Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) dhe i ka thënë: *"A keni pregaditur diçka? Ajo i ka thënë: Na u është dhuruar një Hajs (lloj ushqimi).[6] Ai i tha: Ma jep ta shikoj edhe pse kam gdhirë agjërueshëm. Dhe ngrëni prej tij paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të."* Dhe kjo në agjërim vullnetar e jo të obliguar." [7]

Për këtë nuk obligohesh me kompensimin e ditës në të cilën e ke prishë agjërimin vullnetar, ngase ai që agjëron vullnetarisht është udhëheqës i vetes së tij por, plotëso agjërimin e gjashtë ditëve të Shevalit.

*E Allahu e dinë më së miri.*

[6] Ushqim i cili përgatitet prej hurmave, tëlyenit, dhe qumshtit të terur.
[7] Mexhmuul Fetava: 20.